

# I KËTILLË ISHTE MUHAMEDI, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM

Falënderimi i takon Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu s'ka kush e lajthit dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

**"O ju që keni besuar, keni frikë Allahun me një frikë të denjë dhe mos vdisni, pos duke qenë muslimanë!" (Ali Imran: 102)**

**"O ju njerëz! Keni frikë Zotin tuaj, që ju ka krijuar prej një veteje dhe nga ajo krijoi palën e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e**



**gra. Dhe keni frikë Allahun, që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin, se Allahu është Mbikëqyrës mbi ju**." (En-Nisa:1)

"**O ju besimtarë, keni frikë Allahun dhe thuani fjalë të drejta. Ai** (Allahu) **ju mundëson të bëni vepra të mira, jua shlyen mëkatet e juaja, e kush respekton Allahun dhe të Dërguarin e Tij ka shpëtuar me një shpëtim të madh**." (El-Ahzab:70:71)

Thënia më e vërtetë është thënia e Allahut, kurse udhëzimi më i mirë - udhëzimi i Muhamedit sal-lAllahu 'alejhi ve sel-lem. Veprat më të këqija janë ato të shpikurat, çdo shpikje është bidat dhe çdo bidat është lajthitje, e çdo lajthitje çon në zjarr...



# Kështu ishte Muhammedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

Incidenti i fundit që ndodhi në Danimarkë[1] tregoi qartë se jomuslimanët, nuk e njohin sa duhet Muhamedin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, prandaj edhe kanë krijuar stereotipe dhe paragjykime të shumta dhe shumë të gabuara për te.

Dijetarët muslimanë gjatë fushatës së tyre në përkrahje të Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kanë thënë se njëra prej mënyrave për t'i dalë në krah dhe për ta ndihmuar Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, është edhe prezantimi i pastër dhe i plotë i personalitetit të këtij burri, me qëllim largimin e paragjykimeve, që janë krijuar në mendjen e jomuslimanëve.

1 Por edhe tani me filmin me titull "Innocence of muslims".



# Fizionomia e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

Nëse dëshirojmë të kemi pasqyrë të plotë të pamjes dhe fizionomisë së Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, duhet t'iu referohemi librave, që flasin mbi jetën, pamjen, virtytet dhe veprat e tij.

Në mesin e këtyre librave është edhe libri «Virtytet e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem», të Imam Tirmidhiut, libër, të cilin Muhadithi i këtij shekulli, shejh Muhamed Nasirudin Albani, e ka përpunuar dhe ka bërë klasifikimin e haditheve, që gjinden në këtë libër.

Nëse i përmbledhim të gjitha hadithet që e përshkruajnë Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, do të kishim nxjerrë këto tipare:

## FYTYRA

Fytyra e të Dërguarit të Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ishte e bukur, e rrumbullakët, e ndritshme dhe e bardhë në të



kuqe. I shkëlqente si hëna pesëmbëdhjetë; kur gëzohej i shndriste si një copë e hënës. Ballin e kishte të gjerë; i vetëtinte, ashtu siç vetëtin dielli pas një reje të ngarkuar. Kur e shikoje atë, sikur shikoje diellin gjatë lindte. Djersët e tij në fytyrë dukeshin si margaritarë; era e djersëve të tij ishte më e këndshme se myshku. Kur zemërohej, dukej sikur shega të kishte derdhur ngjyrën e vet në faqet e tij. Faqet i kishte të lëmuara. Vetullat i kishte si hark dhe të plota, por jo të bashkuara (thuhet edhe se i kishte të bashkuara). Sytë i kishte të mëdhenj. E bardha e tyre ishte e përzier pak me të kuqe. Beben e syrit e kishte shumë të zezë dhe qerpikët i kishte të gjatë e të dendur. Po ta shikoje, do të mendoje se i ka lyer sytë, por ai nuk i kishte të lyera. Pamjen e tij të bukur e mbulonte një dritë, që gjithkush e vinte re. Gojën e kishte të bukur dhe të madhe. Dy dhëmbët e parë i kishte të ndarë nga njëritjetri. Dhëmbët e tij shndrisnin; kur buzëqeshte ata dukeshin si margaritarë; kur fliste, dukej sikur dilte dritë nga dhëmbët e tij të përparmë. Kishte gojën më të bukur. Mjekrën e kishte të bukur dhe të dendur, të mbushur nga njëri vesh tek tjetri. Ajo i mbulonte fytin



dhe një pjesë të gjoksit. Ishte shumë e zezë. Anash nofullave dhe mbi fyt ajo ishte pak e bardhë.

## KOKA, QAFA DHE FLOKËT

I Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e kishte ballin të gjerë, kokën të madhe, qafën të gjatë. Flokët i arrinin deri te gjysma e veshëve (thuhet edhe deri në bulat e tyre). Ndonjëherë shkonin edhe më poshtë dhe i arrinin deri te supet. Mbi ballë kishte ca qime të bardha, por sikur të mblidheshin me ato të mjekrës nuk bëheshin as njëzet. Flokët i kishte edhe pak kaçurrela. Flokët i ndante në mes.

## ANËT DHE GJYMTYRËT

I Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) i kishte kockat të mëdha: bërrylat, shpatullat dhe gjunjët. Ai i kishte të gjata kërcinjtë dhe të mëdhenj krahët. Shputat e këmbëve



dhe pëllëmbët i kishte të shtruara. Duart i kishte të buta, më të buta se mëndafshi, më të ftohta se dëbora dhe me erë më të mirë se myshku. Llërat, krahët dhe gishtat i kishte të mbushur. Kërcinjtë nuk i kishte të mbushura. Ishte shpatullgjerë. Gjymtyrët i kishte të plota dhe gjoksin të gjerë e pa qime. Nga fyti deri te kërthiza kishte një vijë qimesh të drejta. Përveç këtyre nuk kishte qime të tjera, as në bark dhe as në gjoks. Te krahët dhe te shpatullat kishte qime. Nën sqetulla kishte shumë qime. Shpina e tij dukej si argjend i derdhur.

## SHTATI I TIJ

I Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ishte i pashëm. Trupi i tij ishte i drejtë, as i shkurtër dhe as i gjatë. Megjithatë ai ishte më shumë i gjatë sesa i shkurtër. Kur ecte me ndonjërin, sado i gjatë të ishte shoqëruesi, dukej më i gjatë Profeti (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!). Trupi ishte i drejtë dhe i fortë, jo



shumë i shëndoshë dhe jo i rrudhur e i thyer. Po të qëndronte midis dy njerëzve do të ishte më i bukuri dhe më i miri i të treve.

## ERA E TIJ E MIRË

Trupi i tij dhe gjymtyrët e tij kishin një erë më të mirë se sa të myshkut. Enesi thotë: "Unë nuk kam nuhatur kurrë ndonjë myshk a erëz tjetër më të këndshme, se sa era e të Dërguarit të Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)." Edhe Xhabiri (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) thotë: "Në çdo rrugë që kalonte Profeti (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), kuptohej se kishte kaluar ai nga era e mirë që vinte prej tij." Kur Profeti (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) takonte dikë, tjetri e ndiente erën e mirë të Profetit në dorë, tërë ditën. Kur Profeti (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e vinte dorën e vet mbi kokën e ndonjë fëmije, fëmija dallohej midis të tjerëve nga



era e mirë që kishte. Umu Sulejmi e ruajti djersën e tij në një shishe për ta hedhur në erëzën e saj, sepse djersa e tij ishte më e mirë se çdo erëz.

## ECJA E TIJ

I Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e kishte ecjen të shpejtë. Ai ecte si ai, që kalon nëpër treg. Nuk ishte as i ngathët dhe as përtac. Atë nuk e arrinte askush në ecje. Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka thënë: “Unë nuk kam parë ndonjërin, që të ishte më i shpejtë në ecje se sa i Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!); dukej sikur toka shtrihej për të. Kur ecnim me të mundoheshin për ta arritur, ndërsa ai nuk sforcohej fare.” Kur e vinte këmbën në tokë e vinte plotësisht, sepse e kishte këmbën të shtruar. Kur donte të shikonte anash, kthehej me gjithë trup. Kur donte të kthente kokën në një drejtim, kthehej andej me gjithë trup. Kur çohej nga vendi, çohej menjëherë.



Kur ecte, ecte shpejt, sikur zbriste nga ndonjë vend i ngritur. Ai i hidhte hapat të plotë dhe ecte lehtë.

## ZËRI I TIJ DHE FJALA E TIJ

I Dërguari i Allahut (paqja e Allahut dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e kishte zërin pak të ngjirur, fjalën e kishte të ëmbël dhe në fjalët e tij dallohej urtësia. Kur heshtte, ishte tërë urtësi; kur fliste fytyra e tij zbukurohej. Ai fliste qartë dhe rrjedhshëm, duke i shqiptuar fjalët si rruazat që zbresin pas njëra-tjetrës. Ai e fillonte dhe e mbaronte fjalën qartë dhe kuptueshëm. Fliste fjalë të prera; as nuk e zgjaste shumë fjalën, as nuk e shkurtonte atë. Kur fliste i dallohej çdo tingull i fjalës. Ai ishte gojëtar. Kishte natyrë të qetë dhe fjalën e kishte me vend. Për këtë nuk ia kalonte kush, sado gojëtar të ishte. Allahu i kishte dhënë atij mundësinë, që me pak fjalë të shprehte shumë kuptime. I ishte dhënë urtësia. Ai dinte t'i ndante fjalët.[2]

2 Shiko librin: «Nektari i vulosur i Xhennetit».



# Virtytet e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem

## 1) PERSONALITETI I TIJ:

Ishte njeri i madh dhe këtë madhështi e kishte fituar me besimin e madh që kishte në principet e veta dhe qëndrueshmërinë e tij në këto principe. Ky besim dhe qëndrueshmëri ishte i stolisur me moral të mirë, sjellje korrekte me dashamirët dhe armiqtë, modesti dhe thjeshtësi, larg çdo komplikimi dhe shtirjeje.

Ishte i sinqertë me vetveten, kishte synime të përcaktuara dhe vizion të qartë.

U mbeti besnik principeve të veta derisa e kumtoi shpalljen hyjnore dhe i përhapi mësimet fisnike, të cilat shumica e atyre që e armiqësojnë dhe ofendojnë nuk i njohin.

Ky burrë i ka të përmbledhura të gjitha tiparet e mirësisë, që janë në përputhje me natyrën e njeriut



dhe të gjitha tiparet e plota njerëzore, që i shpresojnë njerëzit e mençur.

Bukuria fizike, bukuria morale dhe bukuria intelektuale e nxorën këtë diell, i cili i dha kuptim jetës në rruzullin tokësor.

## 2) SJELLJA E TIJ ME FAMILJEN E VET

Ai që analizon me vëmendje jetën e Muhammedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, do të habitet nga fakti, se një njeri, që vjen nga një ambient shkretinor e i vrazhdët, ku dominon injoranca dhe kaosi të arrijë kulmin e suksesit në themelimin e familjes dhe të kujdesit ndaj saj.

Ishte burim i dashurisë, ngrohtësisë, ndjenjave, emocioneve dhe dhembshurisë për familjen e vet.

E përkëdhelte gruan e tij, bënte shaka me te dhe bisedonte me të përplot me emocione të ngrohta. Shikoni se çfarë shembulli jep Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në këtë drejtim. Ai e vendoste gojën e tij aty ku kishte vënë gruaja e tij, Aisheja,



radijAllahu anha, gojën, duke pirë nga e njëjta enë. Ai nuk e kishte harruar as gruan e tij të vdekur, Hadixhen, radijAllahu anha, të cilën e kujtonte shpesh pas vdekjes së saj.

Edhe pse Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kishte peshë të madhe dhe detyra gjigante si kryetar shteti, komandant ushtrie, udhërrëfyes shpirtëror dhe i moralit të popullit të vet, ai nuk e neglizhonte që të jetë i dashur dhe i afërt me familjen e vet. Këtë e manifestonte duke qenë në shërbim të familjes dhe i ndihmonte grave të veta në punët e tyre shtëpiake.

E kanë pyetur Aishen, radijAllahu anha: Çfarë bënte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kur ishte në familjen e vet?- Ajo tha: -Ai kryente punët shtëpiake, ndërsa kur vinte koha e namazit ngrihej e falej». (Buhariu).



# 3) SJELLJA E MUHAMEDIT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ME NJERËZIT NË GJENDJE PAQEJE

## A) ISHTE NJERI I SË VËRTETËS DHE I DREJTËSISË

Ishte njeri që e donte të vërtetën dhe drejtësinë, dhe gjykonte sipas tyre dhe asgjë nuk mund ta largonte nga kjo rrugë. I dobëti trajtohej si i fuqishëm derisa ta merrte hakun e vet, kurse i fuqishmi trajtohej si i dobët derisa të merrej haku nga ai.

Në këtë drejtim nuk përfillte, as njeriun më të afërt tek ai, sikurse del në shesh nga rasti në vijim. Një herë kishte vjedhur një grua nga fisi Mahzum dhe ata kërkuan dikë, që do të ndërmjetësonte te Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, që mos të ekzekutohet dënimi kundrejt saj. Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, u hidhërua shumë nga ky gjest e tha:

«Pasha Allahun, nëse Fatimeja, bija e Muhamedit do të kishte vjedhur, do t'ia kisha prerë dorën». (Sahih, Ebu Davudi).



## B) PRONAR I MORALIT TË LARTË.

Ajo që e dallonte më shumë Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte morali i lartë me të afërmit dhe me të largëtit, me miqtë dhe armiqtë.

Takohej i buzëqeshur me njerëzit, ishte gojëmbël, të keqen e kthente me të mirë dhe nuk merrej me punë të ulta.

Ai mësonte muslimanët, se njerëzit më të mirë janë ata që kanë moral të mirë, sikurse ka ardhur në hadith.

Madje i ka stimuluar pasuesit e tij të posedojnë moral të mirë, sepse me këtë do të jenë afër tij në Ditën e Ringjalljes.

Kur kërkuan prej tij që të lutet kundër idhujtarëve ai iu dha përgjigje duke iu thënë:

«Nuk jam dërguar si mallkues, por jam dërguar si mëshirë». (Muslimi).



## C) NJERI I TOLERANCËS

Akuzat e pabaza dhe shpifjet e qëllimta, të cilat nuk kanë as minimumin e kritereve të besnikërisë shkencore e paraqesin Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, si njeri jotolerant dhe kundër dialogut e debatit. Kurse e kundërta është e vërtetë. Për këtë gjë do t'u sjellim një shembull.

Atëherë kur disa çifutë kinse po e përshëndesin e mallkuan, duke thënë: «vdekja qoftë për ty», ai iu përgjigj me kulturë maksimale dhe butësi të paparë në atë kohë: «edhe për ju».

Paramendoni situatën, ai ishte kryetar i shtetit, kishte pushtet dhe fuqi dhe kishte shok dhe ithtar që ishin të gatshëm të bëjnë çmos për ta mbrojtur Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.

Mirëpo ai shumë thjeshtë dhe me pak fjalë i dha përgjigjen këtyre çifutëve. Kur e pa Aisheja këtë reagim u nevrikos, dhe iu dha përgjigje me mallkime dhe ofendime. Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, reagoi ndaj kësaj sjellje të Aishes, radijAllahu



anha, duke i thënë: «Ngadalë o Aishe, sepse Allahu e do butësinë në të gjitha çështjet». (Buhariu dhe Muslimi).

## D) NJERI I DIJES DHE I CIVILIZIMIT

Në këto kohë nuk është vështirë të nxitojë dikush dhe ta akuzojë Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, se është kundër shkencës dhe civilizimit, mirëpo nëse ndalemi dhe e studiojmë jetën e tij do të shohim, se e kundërta është e vërtetë. Ne do të vërejmë, se Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte ai që i vendosi themelet e shkencës dhe civilizimit, mbi të cilat u ngrit shteti islam dhe e ngjalli rruzullin tokësor për shekuj me radhë.

Si ka mundësi, që ky njeri mos të jetë pishtar i shkencës dhe i civilizimit, kur fjala e parë që iu shpall atij ishte: «LEXO».

Nuk duhet të harrojmë në këtë drejtim edhe ngritjen e universiteteve dhe bibliotekave të mëdha në Bagdad, Kajro, Kajrevan, Andaluzi (Spanjën e sotme) dhe kujdesin për shkencën dhe shkencëtarët,



saqë në kohën e Harun Reshidit përkthimi i një libri dhe përpilimi i tij paguhej me ar, d.m.th., aq sa peshonte ai libër vetë, aq ar i jepej autorit.

Kurse muslimanët sot kanë ardhur në këtë gjendje të mjerueshme dhe në këtë prapambetje, për shkak se janë larguar nga feja e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe për shkak të kolonializimit dhe okupimit euro-amerikan dhe instalimit të qeverive kukulla, të cilat pengojnë çdo zhvillim dhe ringjallje shkencore e civilizuese.

## E) MËSHIRË PËR MBARË BOTËN

### - MËSHIRA E TIJ NDAJ GRUAS

Gruaja para ardhjes së Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk kishte aspak të drejta, nënçmohej, poshtërohej, madje edhe varrosej e gjallë.

Erdhi Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe i dha gruas lirinë dhe jetesë normale, e konsideroi atë njeri të barabartë me mashkullin dhe e nderoi atë.

Ai, alejhis-selam, e ndaloi dëmtimin, nënçmimin, padrejtësinë, vrasjen e saj, madje sjelljen e mirë



ndaj femrës e bëri si kriter të mirësisë së pasuesve të tij, duke thënë: «Më i miri prej jush është ai që është më i mirë ndaj grave të veta». (Sahih, Tirmidhiu).

Gjithashtu ka thënë:

«Besimtarët me besim më të plotë janë ata që kanë moralin më të mirë, kurse më të mirët në mesin e tyre janë ata, që janë më të mirë ndaj grave të tyre". (Sahih, Tirmidhiu).

Ai i ka urdhëruar ithtarët e vet të sillen butë me gratë, duke thënë: «Silluni butë me gratë», sepse janë shumë të ndjeshme.

E ka ndaluar në mënyrë kategorike padrejtësinë ndaj tyre duke thënë: «Ua ndaloj kategorikisht të nëpërkëmbni të drejtat e dy të dobtëve: jetimit dhe gruas». (hasen, Ibën Maxheja).

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ka bërë shumë se kjo. Ai edhe në momentin e fundit, kur ishte duke e dhënë amanetin në shtratin e vdekjes, kur zakonisht njerëzit merren me gjëra të tjera, u angazhua me të drejtat e grave dhe nxiti e stimuloi që njerëzit të kujdesen për to duke thënë: «Ju porosis që të silleni mirë me gratë». (Buhariu dhe Muslimi).



## - MËSHIRA NDAJ HEBRENJVE DHE TË KRISHTERËVE

Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk ishte i mëshirshëm vetëm ndaj ithtarëve të vet, por ishte i mëshirshëm edhe ndaj kundërshtarëve të vet, qofshin ata hebrenj apo të krishterë.

Ja një shembull që flet shumë në këtë drejtim.

Muhamedi, alejhis-selam, kishte një fqinj çifut dhe që e dëmtonte. Ai për çdo ditë sillte mbeturinat dhe i hidhte para shtëpisë së Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kurse Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, sillej kundrejt tij me butësi dhe mëshirë dhe këtë vepër të keqe të tij nuk e përballonte me ndonjë sjellje të keqe, por mjaftohej me pastrimin e bërllokut. Kështu vepronte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, sepse jetonte për qëllime fisnike dhe mendonte për shpëtimin e njerëzimit nga vështirësitë.

Një ditë u ndërpre bërlloku i këtij çifuti, bërlloku nuk shihej para shtëpisë së Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem. Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, tha: Ndoshta fqinji ynë çifut është i sëmurë,



prandaj medoemos duhet ta vizitojmë dhe ta ngushëllojmë.

Shkoi te shtëpia e tij që ta vizitojë dhe e gjeti të sëmurë sikurse edhe e paramendoi. I tha fjalë të buta dhe i dha gajret. Çifuti u befasua nga vizita e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, edhe pse ky e pengonte vazhdimisht me bërllokun e tij. Ai e kuptoi nga ky gjest, se është Pejgamber i Allahut dhe nuk duroi dot pa i besuar atij dhe hyri në Islam duke thënë: «Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër që e meriton adhurimin dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut».

Shiko, lexues i nderuar se çfarë mëshire ka patë Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem! Ai kishte dhimbsuri edhe ndaj njeriut, që i nxirrte lloj-lloj problemesh dhe pengesash! Shikoni se çfarë morali të lartë dhe sjellje fisnike kishte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem!

## - MËSHIRË NDAJ IDHUJTARËVE

Muhamedi, i Dërguari i Allahut, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte njeri që ia donte të mirën të



afërmit dhe të largëtit, ishte i mëshirshëm ndaj armikut dhe mikut, kishte një zemër të mbushur plot me mëshirë dhe dhembshuri. Ai nuk dinte të ishte i ashpër dhe i vrazhdët.

Idhujtarët e munduan, e keqtrajtuan, e persekutuan, e internuan, mirëpo ky këto sjellje krejt neveritëse të tyre ua ktheu me bamirësi, mëshirë dhe kujdesej shumë, që ata të udhëzohen. Aq shumë mërzitej për mosudhëzimin e tyre, saqë zbritën ajete Kurani, që ta ngushëllojnë dhe t'i tregojnë, që mos të mërzitet kaq shumë.

Allahu, xhel-le shanuhu, e tregon këtë duke thënë: «…**andaj ti** (Muhamed) **mos shkatërro veten me dëshpërim për ta**...”. (Fatir: 8).

A nuk është shembull konkret për mëshirën e tij ndaj idhujtarëve rasti i Taifit?!... Shkoi në Taif, i thirri në fe, në shpëtim, ata lëre që e refuzuan, por edhe e qëlluan me gurë dhe e përgjakën. Kur erdhi Xhibrili, alejhis-selam, me melekët e kodrave, që t'i ofrojnë mundësinë e hakmarrjes Pejgamberit, sallAllahu alejhi ve sel-lem, cili ishte qëndrimi i tij, çka tha ai?... Ai tha një fjalë, që ka hyrë në histori, e



ajo është: “Allahu im, falja popullit tim, sepse këta nuk dinë».

A ka shembull më të madh për mëshirë ndaj njerëzve.

## - MËSHIRA NDAJ TË NGRATIT DHE NEVOJTARIT

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk u kaplua nga mburrja me madhështinë që arriti, edhe pse kishte tërë zemrat e ithtarëve të vet në dorën e tij. Ai arriti që në mesin e pasuesve të vet të jetë komandant i respektuar, shok i dashur, i madh që nderohet, nuk ia kundërshtonin urdhrin e as që e refuzonin udhëzimin e tij.

Edhe pse kishte këtë pozitë kaq të madhe Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte modest, i donte të ngratët, kishte dhembshuri ndaj tyre, solidarizohej me ta me aq sa kishte, rrinte me ta, bisedonte me ta dhe mundohej në të gjitha mënyrat që të fus gëzimin në zemrat e tyre.

Nëse dikush që vinte nga larg e konsideronte veten të huaj, kjo nuk vlente për Muhamedin, sal-



lAllahu alejhi ve sel-lem, por konsiderohej vendas dhe sillej me te maksimalisht mirë.

Nuk i vendoseshin kushte të rënda dhe problematike, por përkundrazi, sipas mësimeve të Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ai kishte të drejtë për ushqim, veshmbathje, vendbanim, punë, shëndet, arsim etj.

Askush nuk anashkalohej dhe nuk neglizhohej në prani të Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, madje i stimuloi ithtarët e vet, që të bëjnë gara në ndihmën e të huajve dhe ofrimin e shërbimeve të ndryshme ndaj tyre.

S'ka dyshim se Muhamedi, i Dërguari i Allahut ishte mëshirë për të gjithë.

## - MËSHIRË PËR POPUJT E NDRYSHËM

Popujt në botën e sotme kanë nevojë të madhe për një administratë, të cilin e mbikëqyr sistemi moral, që ua lehtëson marrëdhëniet mes njerëzve dhe i jep secilit hakun e vet. Sistem ku njerëzit do t'i kryejnë nevojat e tyre lehtë dhe qetë, do të shfrytëzo-



jnë kohën e cila do t'u humbej në rendjen pas procedurave të komplikuara dhe të drejtave të marra.

Nëse shikojmë mësimet e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, do të gjejmë se baza e administratës së tij ishte lehtësimi i procedurave të njerëzve, duke i urdhëruar nëpunësit që të lehtësojnë, të jenë të pastër dhe të moralshëm në sjelljen e tyre me njerëzit.

Kur i dërgoi në Jemen Muadhin dhe Ebu Musa Eshariun si gjykatës ai u tha: «Përgëzoni dhe mos largoni, lehtësoni dhe mos vështirësoni». (Buhariu dhe Muslimi).

Administrata e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kishte seriozitetin dhe vendosmërinë, duke ndaluar kategorikisht që të përcaktohet nëpunës një njeri, duke pasur të tjerë më të aftë se ai.

Administrata e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte shumë e vendosur në llogarinë e nëpunësve dhe atyre që bëjnë lëshime gjatë punës.

Andaj Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, na tregoi se një dënim shumë i madh i pret ata që mashtrojnë me veprimet e tyre, e ky dënim është privimi nga xheneti, me të cilin i ka përgëzuar ai të gjithë njerëzit.



Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: «Kujtdo që Allahu i jep në përkujdesje disa njerëz dhe vdes duke i mashtruar ata, me siguri që Allahu do ta privojë nga xheneti». (Buhariu dhe Muslimi).

Madje Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, është distancuar nga ata, që i mashtrojnë popujt e tyre, siç tregohet në këtë rast.

Ebu Hurejre, radijAllahu anhu, tregon: Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kaloi pranë një njeriu që shiste ushqim dhe e futi dorën brenda dhe pa se ka mashtrim, atëherë Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, tha: «Nuk është prej nesh ai që mashtron». (Sahih, Ebu Davudi).

## - MËSHIRA E TIJ NDAJ KAFSHËVE

Nuk është për t'u habitur, nëse edhe kafshët përfituan nga mëshira e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, sepse ai nuk dëmtonte askënd, qoftë njeri apo kafshë, madje edhe ua ndaloi ithtarëve të vet, që të dëmtojnë kafshët, prandaj:



a) Ndaloi që të ngarkohet kafsha më shumë se mund të mbajë.
b) Ndaloi që t'i jepet pak ushqim, kurse të lodhet shumë me punë.
c) Ndaloi që të vritet pa të drejtë.
d) Ndaloi që të bëhet nishan për t'u gjuajtur në ta, sepse kjo është keqtrajtim për ato.
e) Ndaloi që njerëzit të bëjnë gara duke i vënë të kacafyten kafshët për argëtim etj.

Shikoni këtë rast që ka ndodhur dhe shikoni se çfarë kujdesi dhe mëshire ka patë Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, edhe ndaj kafshëve apo shpezëve.

Abdurahman ibën Abdullahu na përcjell nga baba i vet, i cili ka thënë: Ishim me Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në një udhëtim. Ai shkoi për disa punë të tij, kur ne pamë një bilbil të kuq, i cili i kishte dy zogj. Kur i morëm zogjtë erdhi bilbili dhe filloi t'i lëvizë krahët. Kur u kthye Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, tha: «Kush e trishtoi këtë duke ia marrë të vegjlit e saj. Kthejani zogjtë". (sahih, Ebu Davudi).



Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i ofronte enën me ujë macës nga mëshira që kishte ndaj tyre.

Mjafton hadithi që i kërcënohet me të madhe atyre që nuk kujdesen për kafshët shtëpiake e as që i lënë ato vetë të kujdesen për vetveten, duke thënë: «Ka hyrë në zjarr të xhehenemit një grua për një mace, të cilën e ka lidhur, nuk i ka dhënë ushqim e as që e ka lënë të hajë nga toka derisa ka cofur”. (Buhariu dhe Muslimi).

## F) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT ËSHTË EDHE NJERI I FESË EDHE BURRË-SHTETI

Sa e sa njerëz të mëdhenj në histori janë munduar t'ia ngrejnë lavdinë vetes dhe të krijojnë një mesazh human, mirëpo nuk kanë arritur dot t'i ofrojnë botës një organizim preciz dhe homogjen, ku të gërshetohen kërkesat e shpirtit me ato të trupit.

Muhamedi, i Dërguari i Allahut, ia doli të sjellë diçka të re për botën, ku përzihen gjërat shpirtërore me ato materiale në një harmoni aq të madhe e të paparë më herët, duke ndërtuar një shtet ku s'ka jetë



pa fe dhe një fe që është e aftë të krijojë edhe shtet të drejtë.

Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, arriti të shërojë plagët e shpirtit, që iu kishte shkaktuar jeta materialiste dhe të mbush boshllëkun e shkaktuar nga largimi i njerëzve ndaj kujdesit për shpirtin.

Ai ishte një mësues i sinqertë shpirtëror, një politikan i pastër dhe një qeveritar i drejtë. Kjo e ndihmoi të bashkojë fise të egra dhe në luftë mes tyre në një umet, i cili ndërtoi lavdinë dhe ngriti jetën nën flamurin e besimit në Allahun Një, la ilahe il-lAllah Muhammedu resulull-llah.

## G) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI I PASTËRTISË DHE I KUJDESIT PËR AMBIENTIN.

Prej gjërave që e dallonin jetën e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe fenë e tij prej feve dhe ideologjive të tjera ishin mësimet e prera, që ua kishte dhënë ithtarëve të vet, që të kujdesen për pastërtinë dhe ta ruajnë ambientin.



Ky Pejgamber, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i mësoi pasuesit e tij të lajnë gjymtyrët e trupit, sikurse është fytyra, hunda, goja, duart, këmbët së paku pesë herë në ditë, kurse larja e tërë trupit, sa ma shumë herë që munden, aq më mirë, por së paku një herë në javë dhe sa herë që njeriu bëhet xhunub.

Ai sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ua ka tërhequr vërejtjen nga ndotja e vendeve, që janë afër njerëzve me mbeturina.

I ka mësuar muslimanët të pastrohen pas kryerjes së nevojës.

I ka mësuar të pastrojnë rrobat nga ndyrësirat.

U ka mësuar principin e karantinës, domethënë mos të hyjnë dhe mos të dalin nga një vend ku ka epidemi dhe e gjitha kjo të bëhet për të mbrojtur shëndetin e përgjithshëm të njerëzimit.

Me këto mësime dhe shumë të tjera Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ndërtoi një tërësi shoqërore të plotë në një hapësirë të shëndoshë dhe ambient të pastër.

Ndyrësirat dhe papastërtitë nuk kanë vend në mësimet e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-



lem, qoftë kur kanë të bëjnë me rrobat, trupin apo ambientin e përgjithshëm.

## H) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT ISHTE NJERI ME SHIJE DHE E DONTE BUKURINË

Po të pyesësh: Cilat ishin gjërat më të dashura të Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, përgjigjja do të ishte: tre gjëra, të cilat fillojnë me parfumin. Ai, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, e donte shumë parfumin dhe e përdorte shumë, prandaj edhe nuk ka ndodhur asnjëherë që dikush të nuhasë erë të keqe nga Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.

Kishte shije të lartë edhe në veshmbathje, prandaj kishte pamjen më të bukur dhe shndriste në rrobat e veta si hëna pesëmbëdhjetëshe në qiellin e zi.

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, u shfaq me këtë pamje joshëse në një botë ku kishte rënë shumë poshtë shija dhe njerëzit i rrinin larg shumë pastrimit dhe stolisjes.

Ai i ngjante një trëndafili të bukur dhe me aromë të këndshme në mesin e një shkretëtire të thatë.



## I) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE VAZHDIMISHT I BUZËQESHUR

Njeriu kur jeton në një kohë ku ka shumë presione shoqërore dhe sëmundje psikike ka nevojë të madhe për një buzëqeshje të ngjashme me buzëqeshjen që kishte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, me ithtarët e vet.

Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, së bashku me ithtarët e tij që i besonin asaj që tregonte ai dhe e zbatonin në praktikë, i kalonin vështirësitë e jetës dhe presionet e shoqërisë dhe ngriheshin nga krizat psikike, që ia vështirësojnë jetën njeriut dhe u kapën me lumturinë dhe rehatinë e zemrës.

Buzëqeshja ishte një pamje e pandarë nga Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, kudo ku gjendej ai.

Abdullah ibën Harithi thotë: «Nuk kam parë dikë më të buzëqeshur se sa Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem». (Sahih, Tirmidhiu).

Mirëpo me gjithë këtë Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk dilte nga dinjiteti dhe prestigji i tij.



Por Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, asnjëherë nuk ka qeshur me gojën plot, apo me zë, por zakonisht vetëm buzëqeshte.

## J) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI I LEHTËSIMIT

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, e donte lehtësimin për njerëzit dhe nuk e donte vështirësimin e punëve për njerëzit, ose ngushtimin e hapësirës së tyre.

Ai sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i ka thënë ithtarëve të vet: «Përgëzoni dhe mos largoni, lehtësoni dhe mos vështirësoni». (Buhariu dhe Muslimi).

E u ka thënë po ashtu: «Jeni dërguar që të lehtësoni e jo që të vështirësoni». (Buhariu).



## K) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI I BUTËSISË DHE FALJES

Ai që shfleton historinë e njerëzve të mëdhenj dhe udhëheqësve do të vërejë, se gjatë fitoreve dhe ngadhënjimeve të tyre apo pas humbjeve dhe dështimeve të ndryshme, se cilësi e përbashkët e këtyre njerëzve është hakmarrja, mirëpo nga kjo vepër dhe cilësi kanë shpëtuar pejgamberët e Allahut.

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dha një shembull të shkëlqyeshëm në këtë drejtim, edhe pse ishte dëbuar nga Mekeja, i ishin uzurpuar pronat dhe pasuria, ishte lënduar rëndë në fillimin e shpalljes, etj., mirëpo ai kur hyri si ngadhënjimtar dhe fitimtar në Meke madhështia e personalitetit të tij dhe morali i tij fisnik nuk e lejuan atë që të hakmerret, por ia fali secilit që i kishte bërë zullum, ua fali mbarë njerëzve dhe bëri një amnisti të përgjithshme, edhe pse kishte mundësi të hakmerrej ndaj tyre në mënyrë të ashpër.



Ai sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, u tha një fali që përsëritet vazhdimisht në histori: “Shkoni se jeni të lirë”.[3]

Në këtë formë i edukonte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ithtarët e vet, që të pasurohen me moral të lartë dhe të çlirohen nga përkufizimet subjektive dhe egoiste.

Kjo gjë është shumë normale, meqë Allahu, xhel-le shanuhu, ka urdhëruar për këtë sjellje në Kuran, duke thënë: «**Ti** (Muhamed) **merre të lehtën, urdhëro për mirë dhe hiqu prej të padijshmëve**”. (El-A'raf: 199).

## L) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI I BUTË DHE I NDJESHËM

Nëse një njeri e do një gjë shumë, e pastaj vjen dikush dhe ia nënçmon këtë gjë, si do të kishte vepruar? Nëse një njeriut fetar vjen dikush dhe ia ndyn vendin e vet të adhurimit me përdhunë, si do të kishte vepruar?

3 Këtë ndodhi e përmend Ibën Is›haku në librin e tij «Es-Sire».



Pa dyshim se do të ishte hidhëruar dhe do të kishte reaguar menjëherë, dhe do të përpiqej ta dënojë atë që e ka bërë këtë vepër. Mirëpo Muhamedi, i Dërguari i Allahut nuk veproi kështu, sepse nuk i besonte reagimeve të nxituara dhe të pamatura, meqë ishte një njeri që i kontrollonte maksimalisht reagimet e tij.

Ai çdo ndodhi e shëronte me diapazon të gjerë dhe e trajtonte me largpamësi. Argument për këtë është kjo ndodhi.

Erdhi dikush nga shkretëtira, i cili nuk kishte krijuar kontakte me Medinën e re të ndërtuar nga Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, me ithtarët e vet dhe në kryeqytetin e tij të ri.

Ky beduin u soll çuditshëm në këtë qytet të civilizuar dhe bëri një vepër të papranuar nga këta njerëz.

Të vijë një njeri në një vend të ndershëm dhe të urinojë para një mase njerëzish, s'ka dyshim se është një vepër shumë e urryer dhe e papranuar. Këtë vepër e bëri në prani të Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe shokëve të tij. U ngrit para tij të



urinojë në xhami, në vendin më të shenjtë që kanë muslimanët. S'ka dyshim se ishte pamje e keqe dhe neveritëse, prandaj edhe shumica e sahabeve reaguan ashpër për ta ndalur këtë veprim negativ.

Edhe pse ky rast mori vetëm disa çaste dhe minuta ishte e mjaftueshme për Pejgamberin, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, që të analizojë personalitetin e këtij beduini, i cili urinoi në vendin ku falej dhe vendin nga i cili udhëhiqej shteti. Kuptoi se është njeri i pamësuar dhe i pacivilizuar dhe se kjo vepër nuk ka ndonjë prapavijë, por është thjesht sjellje e një njeriut të pacivilizuar dhe të prapambetur. Prandaj Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk bëri ndonjë gjë të madhe, por i urdhëroi ithtarët e vet, që ta lënë rehat këtë beduin dhe të heshtin e mos ta qortojnë ashpër. E kur e kreu beduini këtë proces, i shkoi Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, me fjalë të buta, të ngrohta, tolerant, i butë, i lehtë dhe i tregoi, se nuk lejohet të bëhet kjo vepër në këtë vend.

U gëzua pa masë beduini me sjelljen e Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe moralin e tij të lartë, e tha: «Allahu im! Më mëshiro mua dhe



Muhamedin dhe askënd tjetër përpos nesh”. (Sahih, Tirmidhiu).

## M) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI SERIOZ DHE I VENDOSUR, MIRËPO EDHE I BUZËQESHUR DHE BËNTE SHAKA

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk ishte njeri vrenjtur dhe i zymtë, por ishte i këndshëm, i buzëqeshur dhe i lehtë në sjellje dhe bashkëpunim, me edukatë dhe dinjitet.

Nuk e tepronte me shaka, që të humbiste dinjitetin dhe prestigjin, dhe nuk bënte shaka e t’i lëndonte të tjerët, por shakaja e tij ishte e atillë që i gëzonte ata që ishin përreth tij.

Enes Ibën Maliku [radijAllahu anhu] rrëfen se një beduin me emrin Zahir, i sillte të Dërguarit të Allahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] dhurata nga shkretëtira, për çka ai e shpërblente kur do nisej për në shtëpi. Zahiri kishte pamje të shëmtuar, por i



Dërguari i Allahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] e donte dhe i thoshte: “Zahiri është shkretëtira jonë, e ne qyteti i tij.” Një herë ndërsa Zahiri po shiste diçka në treg i Dërguari i Allahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] pa hetuar iu afrua nga shpina dhe e përqafoi me duar. - Kush është? – bërtiti ai: - Më lësho!- Kur u kthye e pa se i Dërguari i Allahut [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem] e kishte mbështetur gjoksin për shpinën e tij. - Kush do ta blejë këtë rob? - bërtiti i Dërguari [sal-lAllahu alejhi ve sel-lem]. - O i Dërguari i Allahut, pasha Allahun, do të jem i lirë. - Por tek Allahu ti je i shtrenjtë- iu përgjigj.” (Sahih, Transmetojnë Ahmedi dhe Ibën Hibani).

## N) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, I TRIMËRONTE NJERËZIT ME SPORTE TË NDERSHËM DHE TË LARTË

Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, sillej si njeri i rëndomtë, andaj edhe veprimet e rëndomta të përditshme bënin pjesë në personalitetin e tij, ashtu



që sporti ishte pjesë përbërëse e jetës së tij.

Ai i nxiste edhe shokët e tij, që të merren me sporte, që të forcojnë trupin dhe të argëtojnë veten, duke i sjellë dobi shoqërisë dhe duke mos shkaktuar dëme në pasuri, shpirt apo moral.

Ai merrej me vrapim, mundje dhe kalorësi, mirëpo kushti kryesor në kushtetutën e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte që këtë sport ta zhvillojë me shpirt sportisti dhe moral të lartë.

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: «Besimtari i fuqishëm është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu, se sa besimtari i dobët, edhe pse në secilin prej tyre ka mirësi». (Muslimi).

## O) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE HARTUESI I NJË ARKITEKTURE TË DALLUAR

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në mes të shkretëtirës, në një vend që nuk njihte civilizim dhe qytetërim ndërtoi një sistem arkitektonik superior dhe të dalluar, duke marrë në konsideratë intere-



sin e shtetit dhe të shoqërisë me një pamje joshëse dhe tërheqëse.

Xhamia ishte qendra e kryeqytetit, aty ishte qendra e udhëheqjes dhe e tubimeve gjatë ndodhive të rëndësishme dhe emergjente.

Kjo qendër, pra xhamia, ishte edhe strehimore e fukarenjve dhe të ngratëve derisa shteti dhe shoqatat humanitare t'u sigurojnë ushqim, veshmbathje dhe vendbanim. Ishte edhe strehimore e njerëzve të huaj, që vinin nga jashtë dhe banonin në këtë qendër.

Planifikimi urbanistik në atë kohë parashihte ndërtimin e çarshisë dhe tregut përreth xhamisë, që të jetë e lehtë për tregtarët dhe ata që vinin për të blerë gjëra, si dhe komunikimi me xhaminë dhe faljen e namazit.

Populli në qytetin e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte një tërësi e lidhur mes vete dhe të gjithë informoheshin për ndodhitë pa asnjë dallim apo skajëzim.



## P) MUHAMEDI, I DËRGUARI I ALLAHUT, SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM, ISHTE NJERI I EDUKIMIT DHE ARSIMIT

Studiuesi i paanshëm çuditet me aftësitë e mëdha që kishte Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, për ta shndërruar një popull të pashkolluar, që nuk dinte shkrim e lexim në një popull që mburrej me dijen dhe dijetarët zunë pozita shumë të larta në gradat e shtetit dhe shoqërisë. Nëse ndalemi dhe hulumtojmë imtësisht sekretin e këtij suksesi do të kuptojmë se Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i është dhënë aftësi e madhe pedagogjike, pasi ka qenë orator elokuent, ligjërues i bindshëm dhe pedagog i suksesshëm.

Ndoshta prej gjërave që e ndihmuan në arritjen e këtij suksesi është mënyra e debatit, tërheqja e vë-mendjes, përqendrimi i vëmendjes në informatat e duhura, gjëra të cilat kanë patë ndikim themelor në suksesin pedagogjik dhe arsimues.

Shikoni këtë shembull. Në ndejat me shokët e vet ai iu parashtron një pyetje: «Kush është i fali-



mentuari?» Pret përgjigje prej tyre, edhe pse e dinte se përgjigjja e tyre do të jetë e gabuar. Mirëpo ishte një mënyrë e ngacmimit të logjikës, që t'ua instalojë informatat dhe mos të harrohen. E dëgjon përgjigjen e tyre të gabuar, që më vonë t'u japë përgjigjen e saktë. Kjo metodë përdorej shpesh nga Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.

Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i stimulonte vazhdimisht ithtarët e tij, që të shtojnë diapazonin e dijes së tyre dhe se ky udhëtim në hapësirat e mëdha të dijes nuk ka të ndalur.

Prej mësimeve të tija ishte edhe kjo: «Kërkimi i dijes është detyrim për çdo musliman».

Domethënë për çdo musliman, qoftë mashkull apo femër.



# Sjellja e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, në luftë

Sjellja e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ishte e dalluar, edhe në luftë, edhe atëherë kur duhej të tregojë ashpërsi dhe vrazhdësi.

## 1- FISNIKËRIA E TIJ ME ARMIQTË NË MES TË BETEJËS

Muhamedi, i Dërguari i Allahut, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, me moralin e tij fisnik dhe mësimet e larta të zbritura nga Allahu, subhanehu ve teala, nuk tradhtonte askënd, pa marrë parasysh se kush është armiku i vet, nuk e thyente marrëveshjen derisa të mos e thyente pala tjetër. Pa marrë parasysh se kush e kishte epërsinë në luftë ai nuk i keqtrajtonte të plagosurit e as të robëruarit, nuk i masakronte kufomat e tyre, madje ia ndalonte ushtarëve të vet, që të bëjnë këso veprimesh pa marrë parasysh se çfarë ndodhte.



E kështu i dhanë njerëzimit shembujt më fisnikë të sjelljes korrekte gjatë luftës.

## 2- FISNIKËRIA E TIJ ME GRATË QË GJENDESHIN NË RADHËT E ARMIKUT

Ja një shembull në këtë drejtim.

Në një prej betejave vendimtare që ishte futur Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, me armiqtë e vet, njëri prej atyre që përbënin shtyllat e ushtrisë muslimane, Aliu, radijAllahu anhu, pa një ushtar të mbuluar në kokë, duke i masakruar kufomat, dhe këtë vepër e bëri edhe me Hamzain, radijAllahu anhu. Kjo pamje e nervozoi shumë këtë komandant dhe vendosi që të hakmerret kundër këtij ushtari dhe ta zhdukë atë. Iu afrua si shigjeta dhe kur iu afrua u befasua, se ky ushtar nuk ishte burrë, por ishte një grua e veshur me rroba burri.

Kjo gjë e vuri në dilemë: A të hakmerret apo ta falë, ngadhënjeu falja, e cila ishte rezultat i edukimit të Pejgamberit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem.



A ka këso sjelljesh sot?!... Çfarë principesh të larta janë këto?!... Çfarë madhështie është kjo?!... Çfarë respekti i madh është kjo për gruan, edhe kur është në radhët e armikut?!... Kjo është madhështia e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe e shokëve të tij.

## 3- FISNIKËRIA E TIJ ME ROBËRIT E LUFTËS

Edhe pse sot ka marrëveshje dhe konventa ndërkombëtare, sërish robi i luftës është i persekutuar dhe i keqtrajtuar fizikisht dhe psikikisht, dhe i shkelen të drejtat e tij njerëzore në mënyrë flagrante.

Muhamedi, i Dërguari i Allahut, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, që para katërmbëdhjetë shekujve i përcaktoi botës një metodologji të madhe mbi sjelljen ndaj robërve të luftës, të cilën po ta zbatonin njerëzit në këto ditë do të dilnin nga kriza e robërve të luftës në të cilën gjinden sot. Kjo gjë po e ngacmon edhe më tej çdo njeri me ndërgjegje të gjallë dhe moral të lartë.



Pejgamberi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, e ka ndaluar kategorikisht, që të shkelen të drejtat e robërve pa marrë parasysh arsyetimet e ndryshme.

Sipas mësimeve të tij, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, nuk lejohet të keqtrajtohet robi fizikisht dhe psikikisht, nuk lejohet të shahet, ofendohet, t'i ndër-pritet ushqimi apo pija.

Duke i zbatuar këto mësime fisnike ithtarët e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i jepnin përparësi më të madhe robërve në ushqim dhe pije, se sa vetes.

Këtë sjellje e lavdëron edhe Kurani, duke i përshkruar ithtarët e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, duke thënë: «**Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër**”. (El-Insan: 8).

Domethënë se Muhamedi, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, dhe ithtarët e tij i jepnin përparësi jetimit, të ngratit dhe robit në ushqim dhe pije, edhe pse ata kishin nevojë të madhe për to!

Robërit e luftës kanë shumë nevojë sot për këto sjellje në përputhje me mësimet e Pejgamberit, sal-



lAllahu alejhi ve sel-lem, të ndalohet lotimi i tyre, t'u kthehen të drejtat e tyre, madje edhe njerëzillëku i tyre, të cilën ua mori civilizimi i armëve shkatërruese masive dhe luftërave të pamoralshme.

Pas tërë kësaj themi: Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, i takon të mburret maksimalisht para qytetërimit bashkëkohor, për shkak se ua ka kaluar plotësisht dhe praktikisht në sferën e të drejtave të njeriut, jo vetëm në nivelin e parullave dhe reklamës, siç bëjnë shtetet e sotme, sepse nuk mundeni të gjeni në bazë të studimeve të qeta dhe të paanshme asnjë rast në jetën e Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ku ai të ketë shkelur të drejtën e robërve të luftës me keqtrajtime fizike dhe psikike.

E kështu do të vazhdonim të numëronim pafundësisht për mirësitë e karakterit dhe të virtyteve të Muhamedit, sal-lAllahu alejhi ve sel-lem, ku do të mbusheshin faqe të tëra librash.



# PËRMBAJTJA:

